


« باللغة الألبانية »

شيخ الإسلام أحمد بن تيمية

2015-1436

IslamHouse.com

بسم الله الرحمن الرحيم

Një gjykatës i Uasitit (një qytet në Irak), me dëshirën për të pasur një referencë të doktrinës islame për veten dhe familjen e tij, i kërkoi Shejhut të Islamit, Ibn Tejmijes t'ia shkruante një libër në këtë fushë. Shejhu iu përgjigj duke shkruar: (Mexhu'ul fetaua 3/129-159 )

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit*!

**AKIDEJA E UASITIT**

Falënderimi i takon Allahut, që e dërgoi Profetin e Tij me udhëzimin dhe fenë e vërtetë, për ta bërë atë mbizotëruese të çdo feje tjetër. Mjafton Allahu si Dëshmitar. Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër veç Allahut, të Vetmit dhe të Pashoqit, e pohoj që Ai është i Vetëm. Dëshmoj se Muhamedi (*sal-Allahu alejhi ue selem*) është rob dhe i dërguar i Tij. Paqja e Allahut qoftë mbi të, familjen dhe shokët e tij.

Atëherë, po flasim për doktrinën e *Grupit të Shpëtuar*, i cili është i ndihmuar deri Ditën e Kijametit, për besimet e *Ehli Sunetit dhe Xhematit*. Themeli i kësaj doktrine përbëhet nga besimi në Allah, melekët, librat dhe profetët e Tij, në ringjalljen pas vdekjes, si dhe në *kaderin* – i mirë apo i keq qoftë.

*Besimi në Allah* ( ndër të tjera ) do të thotë ta besosh Atë ashtu siç e ka përshkruar Ai Vetveten në Librin e Tij dhe ashtu siç e ka përshkruar Atë profeti Muhamed (*sal-Allahu alejhi ue selem*) pa i dhënë këtyre përshkrimeve ndonjë devijim, formësim, përngjasim dhe pa i mohuar ato. Ata besojnë se "… **asgjë nuk ka si Ai . Ai është Dëgjuesi, Shikuesi**." Ata nuk e mohojnë përshkrimin që Ai i ka bërë Vetes së Tij, nuk i nxjerrin fjalët nga kuptimi i tyre i vërtetë dhe nuk i shtrembërojnë emrat dhe cilësitë e Tij. Ata nuk i konkretizojnë dhe nuk i shëmbëllejnë cilësitë e Allahut me ato të krijesave të Tij, sepse askush tjetër nuk i gëzon emrat e Tij. Allahu nuk ka të barabartë dhe është i pakrahasueshëm me krijesat e Veta, sepse Ai është Njohësi më i mirë i Vetes së Tij dhe i të tjerëve. Ai është më i Vërteti dhe fjalët e Tij janë më të mira se çdo fjalë e krijesave të Tij.

Profetët janë të sinqertë dhe të vërtetuar (nga Allahu) dhe nuk janë aspak si ata që flasin për Allahun gjëra që nuk i dinë. Prandaj Allahu thotë: **"I pastër është Zoti yt, Zoti i Krenarisë, nga çfarë (**mangësish**) i përshkruajnë. Paqja qoftë mbi të dërguarit dhe falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve!"** Kështu ai e pastroi Veten nga çfarë i mveshin kundërshtarët e profetëve dhe u dha paqen profetëve të Tij, për shkak të fjalëve të pastra e larg mangësive që thanë.

Allahu i Madhëruar ka bashkangjitur në përshkrimin që I ka bërë Vetes së Tij pohimin dhe mohimin ( *pohimin e cilësive që I takojnë Atij dhe mohimin e cilësive që nuk I takojnë Atij* ) . *Ehli Suneti dhe Xhemati* nuk devijojnë nga ajo që sollën të dërguarit, sepse ajo është Rruga e Drejtë me të cilën Allahu begatoi profetët, *sidikët* ( ata që kanë gradën më të lartë të besimit pas profetëve ) , dëshmorët dhe njerëzit e mirë.

Pjesë e kësaj çështjeje është përshkrimi që Ai i ka bërë Vetes në suren Ihlas, e cila është e barabartë me një të tretën e Kuranit: **"Thuaj: Allahu është Një, Allahu është *Samed*** (Ai të Cilit i drejtohet çdo krijesë)**. Ai nuk është i lindur dhe as nuk ka lindur (** *ndokënd* **), dhe askush nuk është i barabartë me Të."** I tillë është përshkrimi që i ka bërë Vetes në ajetin më madhështor të Librit të Tij, ku thotë: **"Nuk ka të adhuruar tjetër veç Allahut, Ai është i Gjalli, Kajumi** *( Ai i Cili kujdeset për çdo krijesë )* **. Atë nuk e merr gjumi dhe as përgjumja. E Tij është çka është në qiej e në tokë. Kush ndërmjetëson tek Ai pa lejen e Tij?! Ai di të shkuarën dhe të ardhmen. Ata nuk mund të gëzojnë asnjë thërrmijë nga dija e Tij, nëse nuk do Ai. Kursiji** *( vendi mbi të cilin vendos Allahu I Madhëruar këmbët )* **i Tij përfshin qiejt dhe tokën. Për Atë nuk është e vështirë kujdesi ndaj tyre. Ai është i Larti, i Madhi."**

Për shkak të cilësive të mëdha që ka përfshirë ky ajet kush e lexon atë në mbrëmje I dërgon Allahu një melek që ta ruajë e të mos i afrohet shejtani deri sa të vijë agimi .

" Mbështetju të Gjallit I Cili nuk vdes "

**{Argumente që flasin për dijen e Allahut }**

Allahu i Madhëruar thotë:

**"Ai është i Pari, i Fundit, i Dukshmi dhe i Fshehti, Ai është i ditur për çdo gjë."**

**"Ai është i Dituri, Njohësi i hollësive."**

**"Ai di çfarë hyn në tokë dhe çfarë del prej saj. Ai di çfarë zbret nga qielli dhe çfarë ngjitet atje". "Ai zotëron thesaret e fshehtësisë; askush tjetër nuk i di ato veç Tij. Ai njeh çfarë është në tokë ose në det. Ai e di çdo gjethe që bie , çdo farë që ndodhet në errësirat e tokës , çdo i njomë e i thatë ndodhet ( i shkruar ) në Librin e Qartë."**

**"Allahu di për çdo femër që është shtatzënë ose lind** (çfarë ka në bark dhe kur do ta lindi)."

**"… që ta dini se Allahu është i Plotfuqishëm për gjithçka dhe se me dijen e Tij Ai ka përfshirë çdo gjë."**

**"Allahu është Furnizuesi, i Plotfuqishmi."**

**" Asgjë nuk ka si Ai. Ai është Dëgjuesi Shikuesi."**

**"Sa e mirë është ajo çfarë ju këshillon Allahu! Allahu është Dëgjues, Shikues."**

**{ Argumente që tregojnë për dëshirën e Allahut }**

**"Nëse ti do thoshe kur të hyje në kopshtin tënd "*masha'Allah, la kuuete il-la bil-lah*"** (Kështu deshi Allahu, çdo fuqi vjen vetëm prej Tij)**…"**

**"Po të dëshironte Allahu, nuk do vriteshin ata që vijuan më pas** (këtyre profetëve që u përmendën më sipër) **mbasi u kishin ardhur argumentet e qarta, por ata ranë në kundërshti mes njëri-tjetrit: disa prej tyre besuan e disa mohuan. Sikur të dëshironte Allahu, nuk do vriteshin, por Allahu vepron çfarë të dojë."**

**"Juve ju janë lejuar bagëtitë, përveç atyre që ju janë treguar më parë** (në ajete të tjera), **por nëse jeni në Vendet e Shenjta, nuk u lejohet gjahu. Allahu gjykon si të dëshirojë."**

**"Atë që Allahu dëshiron ta udhëzojë ia zgjeron kraharorin për** (ta pranuar) **Islamin, ndërsa atë që dëshiron ta humbë ia ngushton kraharorin njëlloj sikur të ngjitej në qiell."**

**{ Argumente që tregojnë se Allahu e ka përshkruar Veten e Tij me cilësinë e dashurisë ndaj të mirëve }**

**"Veproni mirë. Allahu i do mirëbërësit."**

**"Mbani drejtësi se Allahu i do të drejtët."**

**"Për sa kohë ata u përmbahen kushteve, përmbajuni edhe ju. Allahu i do të devotshmit."**

**"Allahu i do ata që pendohen shumë dhe ata që pastrohen."**

**"Thuaj nëse e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua që edhe Allahu t'ju dojë."**

**"… Allahu do sjellë një popull që i do dhe e duan."**

**" Allahu i do ata që luftojnë në rrugën e Tij të radhitur si një fortesë."**

**"Ai është Falësi, i Dashuri** (ndaj atyre që pendohen)**."**

**{ Argumente që tregojnë për mëshirën e Allahut }**

**"Me emrin e Allahut, Mëshirëgjerit, Mëshirëplotit."**

**"O Zoti jonë , Ti ke përfshirë çdo gjë me mëshirën dhe dijen Tënde".**

**" Ai është i mëshirshëm ndaj besimtarëve."**

**"Mëshira Ime ka përfshirë çdo gjë."**

**"Zoti juaj ia ka bërë detyrë Vetes së Tij mëshirën."**

**"Ai është Falësi, Mëshiruesi."**

**"Allahu është Ruajtësi më i mirë dhe është më Mëshiruesi."**

**{ Argumente që tregojnë se Allahu kënaqet , zemerohet dhe urren }**

**"Ai u kënaq prej tyre dhe ata u kënaqën prej Tij."**

**"Për atë që vret një besimtar me dashje, Xhehenemin do të ketë si shpërblim. I përjetshëm do të jetë atje. Allahu është i zemëruar prej tij dhe e ka mallkuar."**

**"Kjo ndodhi sepse ata ndoqën atë që zemëron Allahun dhe e urryen kënaqësinë e Tij."**

**"Kur na zemëruan, Ne i ndëshkuam" .**

**"Por Allahu e urreu daljen e tyre** (për në luftë me Profetin - *sal-Allahu alejhi ue selem*) **dhe prandaj ua bëri të vështirë daljen."**

**"Është shumë e urryer tek Allahu të thoni atë që nuk e veproni."**

**{ Argumente që tregojnë për ardhjen e Allahut të Madhëruar }**

**"Çfarë presin ata? T'u vijë Allahu mbi re dhe melekët Ditën e Gjykimit?!"**

**"Çfarë presin ata? T'u vijnë melekët, apo t'u vijë Zoti yt, apo t'u vijnë disa argumente të Zotit tend "**

**"…Përkundrazi, kur të shpërbëhet toka copa-copa dhe të vijë Zoti yt dhe melekët të drejtuar në rreshta…."**

**"Atë ditë kur të çahet qielli e të shfaqen (**nga të çarat e tij**) retë, do të zbresin melekët."**

**{ Argumente që tregojnë për fytyrën dhe duart e Allahut }**

**"Mbetet fytyra e Zotit tënd, Zotit të madhështisë dhe bujarisë."**

**"Çdo gjë tjetër veç fytyrës së Tij do shkatërrohet."**

**"Ç'të ndali ty t'i bësh sexhde atij që e krijova me dy duart e Mia?!"**

**"Çifutët thanë: 'Dora e Allahut është e mbyllur** (në shenjë koprracie!)**.' Të mbyllura qofshin duart e tyre dhe të mallkuar janë për atë që thanë. Përkundrazi, duart Tij janë të shtrira, shpenzon** (e jep) **si të dëshirojë."**

**{ Argumente që tregojnë se Allahu ka sy }**

**"Duro ndaj gjykimit të Zotit tënd, se ti je nën syrin (**vëzhgimin dhe kujdesjen) **Tonë.**

**"Ne e mbartëm atë mbi dërrasa** (të mbërthyera) **me kunja** (anije), **që lundronte nën syrin (**vëzhgimin dhe kujdesjen) **Tonë**, **si shpërblim për ata që ishin mohues."**

**"Unë hodha** (tek njerëzit) **dashuri nga ana Ime për ty, që ti të rriteshe nën syrin Tim** (nën kujdesin Tim)**."**

**{ Argumente që tregojnë se Allahu dëgjon dhe shikon }**

**"Allahu e dëgjoi fjalën e asaj që dialogoi me ty për burrin e vet dhe u ankua tek Allahu. Allahu e dëgjon bisedën tuaj. Alalhu është Dëgjues, Shikues."**

**"Allahu e dëgjoi fjalën e atyre që thanë: 'Allahu është i varfër e ne jemi të pasur!'"**

**"A mendojnë ata se Ne nuk i dëgjojmë bisedat e tyre të fshehta?! Përkundrazi, të dërguarit Tanë janë tek ta dhe shkruajnë."**

**"Unë jam me ju të dy, dëgjoj dhe shikoj."**

**"A nuk e di ai se Allahu shikon?!"**

**"Ai i Cili të sheh ty kur ngrihesh** (për t'u falur) **dhe kur bie në sexhde me të tjerët. Ai është Dëgjuesi, i Dituri."**

**"Thuaj: Punoni! Se punën tuaj do ta shikojë Allahu, i Dërguari i Tij dhe besimtarët."**

**{ Argumente që tregojnë se Allahu mashtron dhe i nge kurthe atyre që e meritojnë } .**

**"Ata dialogojnë rreth Allahut, por (harrojnë se) Allahu i mashtron ( ata që e meritojnë ) ."**

**"Ata përgatisin kurthe, por edhe Allahu përgatit kurthe. Allahu është përgatitësi më i mirë i kurtheve!"**

**"Ata ngritën kurth, edhe Ne ngritëm një kurth, por ata nuk e ndjenë."**

**"Ata bëjnë dredhi dhe Unë bëj dredhi** (kundër atyre që bëjnë dredhi)**."**

**{ Argumente që tregojnë se Allahu është Falës i gjynhaheve } .**

**"Nëse e shfaqni të mirën ose e fshihni, ose e falni të keqen** (dijeni se) **Allahu është Falës, i Plotfuqishëm."**

**"Le të falin! A nuk dëshironi t'ju falë Allahu ju? Allahu është Falës, Mëshirues."**

**{ Argumente që tregojnë se Allahu përshkruhet me cilësinë e krenarisë } .**

**"Krenaria i takon Allahut dhe të Dërguarit të Tij."**

Allahu tregon fjalët e Iblisit: **"Pasha krenarinë Tënde, do t'i humb të gjithë!"**

**"I madhëruar është emri i Zotit tënd, Zotit të madhështisë dhe bujarisë!"**

**{ Argumente që tregojnë se Allahu është I vetëm në emrat dhe cilësitë e Tij } .**

**"Adhuroje Atë dhe bëj durim në adhurimin e Tij. A di ti ndonjë që ka emër si të Tijin?"**

**" Me Të nuk është i barabartë askush!"**

**"Mos i bëni Allahut ortakë, duke qenë se ju e dini** (që Ai nuk ka ortakë)**!"**

**"Ka prej atyre njerëzve që marrin disa idhuj veç Allahut, i duan ata siç duan Allahun; ndërsa ata që kanë besuar kanë dashuri më të fortë për Allahun."**

**"Thuaj: Falënderimi i takon Allahut, i Cili nuk ka fëmijë e as shokë në pushtet dhe nuk ka as përkrahës me poshtërim! Madhëroje Atë!**

**" Çfarë është në qiej e në tokë e lavdëron Allahun (dhe e pastron nga çdo të metë)! I Tij është pushteti dhe lavdërimi** (vetëm Atij i takon)**! Ai për çdo gjë është i Fuqishëm!"**

**"I Madhëruar është Ai që i zbriti robit të Tij Furkanin** (Kuranin)**, që të jetë paralajmërues për botërat.** (I madhëruar është) **Ai që ka pushtetin e qiejve dhe të tokës, që nuk ka fëmijë e as ortakë në pushtet. Ai ka krijuar çdo gjë dhe e ka caktuar."**

**"Allahu nuk ka pasur fëmijë dhe as nuk ka ekzistuar zot tjetër me Të, sepse po të kishte ekzistuar, çdo zot do merrte atë që kishte krijuar dhe do të përpiqeshin të mbizotëronin njëri-tjetrin. I pastër është Allahu prej asaj që i përshkruajnë! Ai është Njohësi i së fshehtës dhe i së dukshmes, Ai është larg asaj që i shoqërojnë."**

**"Mos i sillni Allahut shembuj! Allahu di ndërsa ju nuk dini!"**

**"Thuaj: Zoti im ka bërë haram vetëm imoralitetin e fshehtë e të dukshëm, gjynahun, padrejtësinë, të bërit shok Atij pa pasur argument dhe të flasim për Të atë që nuk e dimë."**

**{ Argumente që tregojnë se Allahu qëndron mbi Arsh }**

**"Mëshiruesi qëndroi mbi Arsh!"**

Allahu ka thënë: **"Më pas qëndroi mbi Arsh"** në gjashtë ajete:

- në suren A'raf: **"Zoti juaj është Allahu, i Cili krijoi qiejt dhe tokën për gjashtë ditë, më pas qëndroi mbi Arsh."**
- Në suren e Junusit, alejhi selam: **"Zoti juaj është Allahu, i Cili krijoi qiejt dhe tokën për gjashtë ditë, më pas qëndroi mbi Arsh."**

-  Në suren Rra'd: **"Allahu e ngriti qiellin pa shtylla, siç e shihni, më pas qëndroi mbi Arsh.**
-  Në suren Taha: **"Mëshiruesi qëndroi mbi Arsh."**
-  Në suren Furkan: **"Më pas qëndroi mbi Arsh. Mëshiruesi."**
-  Në suren Sexhde: **"Allahu është Ai i Cili krijoi qiejt, tokën e çka mes tyre për gjashtë ditë, më pas qëndroi mbi Arsh."**
-  Në suren Hadid: **"Ai krijoi qiejt dhe tokën për gjashtë ditë, më pas qëndroi mbi Arsh."**

**{ Argumente që tregojnë se Allahu është lartë }**

**"O Isa , Unë po te marr dhe po te ngre tek Vetja Ime" .**

**"Përkundrazi, Allahu e ngriti për te Vetja."**

**"Tek Ai ngjitet fjala e mirë dhe veprën e mirë Ai e ngre."**

**"O Haman, më ndërto një kështjellë të lartë, që të arrij të ngjitem në qiej e të shoh Zotin e Musës, sepse për mua ai është gënjeshtar."**

**"A mos jeni të siguruar nga Ai që është në qiell se Ai nuk do t'jua fundosë tokën duke e tronditur atë? Apo jeni të sigurt prej Atij që është në qiell se nuk ju dërgon erë që mbart gurë? Atëherë keni për ta marrë vesh se për çfarë ishte paralajmërimi Im!"**

**{ Argumente që tregojnë se Allahu është me krijesat e Tij } .**

**"Ai krijoi qiejt dhe tokën për gjashtë ditë e më pas qëndroi mbi Arsh. Ai e di atë që hyn në tokë dhe atë që del prej saj, di atë që zbret nga qielli dhe atë që ngjitet atje. Ai është me ju kudo që të jeni. Allahu shikon atë që ju veproni."**

**"Në çdo bisedë mes tre vetave Ai është i katërti, dhe në mes pesë vetave Ai është i Gjashti, edhe në qofshin më pak apo më shumë Ai është me ta kudo që të jenë, e më pas, Ditën e Gjykimit, do u tregojë atyre çfarë vepruan. Allahu është i Dituri rreth çdo gjëje."**

**" … mos u mërzit, Allahu është me ne!"**

**"Unë jam me ju të dy, dëgjoj dhe shikoj."**

**"Allahu është me ata që janë të devotshëm dhe me bamirësit."**

**"Bëni durim, se Allahu është me durimtarët."**

**"Sa e sa grupe të vogla kanë mundur grupe të mëdha me lejen e Allahut. Allahu është me durimtarët."**

**{ Argumente që tregojnë se Allahu flet }**

**"Kush thotë fjalë më të vërteta se Allahu?"**

**"…**(Kujto) **kur Allahu i tha Isait, birit të Merjemes."**

**" Fjala e Zotit tënd u plotësua në vërtetësi dhe drejtësi."**

**"Allahu i foli Musës…"**

**"Disave prej tyre u foli Allahu."**

**"Kur erdhi Musa në takimin Tonë dhe Zoti i Tij i foli, ai tha: …"**

**"Ne i thirrëm atij nga ana e djathtë e luginës së Turit dhe i folëm nga afër."**

**"**(Kujto) **Kur Zoti yt i thirri Musës: 'Shko te populli mizor!'"**

**" Zoti i tyre u thirri atyre** (të dyve)**: 'A nuk ju kam ndaluar nga kjo pemë?!'"**
**"… atë ditë kur t'i thërrasë: 'Ku janë ortakët e Mi që pretenduat?'"**
**"E atë ditë do t'i thërrasë e do tu thotë : 'Çfarë përgjigje u keni dhënë profetëve?'"**
**{ Argumente që tregojnë se Kur'ani është fjalë e Allahut } .**
**"Nëse ndonjë idhujtar të kërkon mbrojtje mbaje nën mbrojtjen tënde që ta dëgjojë fjalën e Allahut."**
**"Një grup prej tyre e dëgjonin fjalën e Allahut, pastaj e shtrembëronin atë duke e ditur** (që kjo është fjala e Allahut) **dhe pasi e kishin kuptuar atë."**

**"Ata duan të ndryshojnë fjalën e Allahut. Thuaju "Nuk keni për të ardhur me ne!" Kështu ka thënë Allahu më parë."**
**"Lexo Librin që të është shpallur prej Zotit tënd! Askush nuk mund t'i ndryshojë fjalët Tij!"**
**"Ky Kuran u tregon *Benu* Israilëve** (të vërtetën në) **shumicën e gjërave për të cilat ata ranë në kontradiktë."**
**{ Argumente që tregojnë se Kur'ani është I zbritur nga Allahu dhe jo I krijuar } .**
**"Këtë Libër të begatshëm e kemi zbritur."**
**"Sikur ta zbrisnim këtë Kuran mbi ndonjë mal, do ta shihje malin të frikësuar e të çarë nga frika e Allahut."**
**"E nëse ne vendosim ndonjë ajet në vend të një tjetri – dhe Allahu e di më mirë se çfarë zbret – ata do të thonë: 'Ti je gënjeshtar'. Por shumica e tyre nuk e dinë. Thuaj: E zbriti Shpirti i shenjtë prej Zotit tënd me të vërtetën, që të forcojë ata që kanë besuar dhe** (e zbriti) **si udhëzim e përgëzim për muslimanët. Ne e dimë që ata thonë: 'Atij ia mëson një njeri'. Por gjuha e atij të cilit ia mveshin është jo arabe, ndërsa ky** (libër) **është në gjuhën arabe të pastër."**
**{ Argumente që tregojnë se besimtarët e shohin Allahun ditën e gjykimit }**
**"Atë ditë ka fytyra të ndritura që shikojnë Zotin e tyre."**
**"Në kolltukë** (janë ulur e) **shikojnë."** ( *Allahun* )
**"Për ata që vepruan mirë ka mirësi dhe më tepër."** *( " më tepët " e ka shpjegur profeti sal-Allahu alejhi ue selem duke thënë se ky është shikimi tek Allahu i Madhëruar )*
**"Ata do kenë ç'të dëshirojnë te Ne, por për ta kemi edhe më shumë."**

Në Kuran, ajete të tilla janë të shumta. Kush përsiat mbi Kuranin për të gjetur udhëzimin e sheh rrugën e të Vërtetës.

**Argumente nga Suneti i Profetit, *sal-Allahu alejhi ue selem.***

Suneti e shpjegon Kuranin, e sqaron atë, është dëshmues i tij dhe shpreh idetë e tij. Prandaj çdo përshkrim që i ka bërë Profeti (*sal-Allahu alejhi ue selem*) Allahut të Madhëruar në hadithet e sakta, që i kanë pranuar dijetarët e hadithit, duhen besuar njëlloj si Kurani, si p.sh. hadithet e Profetit, *sal-Allahu alejhi ue selem*:

" Zoti ynë zbret në qiellin e dynjasë çdo natë, atëherë kur ka mbetur një e treta e fundit të natës, dhe thotë: 'Kush më lutet, që t'i përgjigjem, kush më kërkon, që t'i jap, kush më kërkon falje, që ta fal?" (Muttefekun alejhi).[1]

"Allahu gëzohet më shumë me pendimin e robit të Tij, sesa ndokush prej jush kur gjen devenë e tij (pasi i ka humbur në shkretëtirë dhe shtrihet për të pritur vdekjen, ngaqë e ka të pamundur të vazhdojë udhëtimin, por papritur e sheh devenë pranë vetes)." (Muttefekun alejhi).[2]

"Allahu u qesh dy personave, ku njëri vret tjetrin dhe që të dy hyjnë në Xhenet!" (Muttefekun alejhi).[3]

"U çudit Zoti ynë prej pesimizmit të robërve të Tij, megjithëse ndryshimi (i gjendjes nga e keqja në të mirë) është afër. U sheh ju të pezmatuar dhe qesh, sepse e di që largimi (i vështirësisë) është afër." [4] (Hadith *hasen*).

"Sa herë që hidhen në Xhehenem (njerëz dhe xhindë), ai (Xhehenemi) thotë: 'A ka më?' derisa të vendosë mbi të këmbën e Tij Zoti i krenarisë. Atëherë (Xhehenemi) mblidhet dhe thotë: 'Më mjafton! më mjafton!" [5]
(Muttefekun alejhi).

"Allahu i Madhëruar thotë: 'O Adem?' Ai i përgjigjet: 'Si urdhëron (o Zoti im)!' Ai (Allahu) i thërret me zë : 'Allahu të urdhëron të nxjerrësh pasardhësit e tu që janë përcaktuar për (t'u futur) në Zjarr." (Muttefekun alejhi). [6]

"Çdonjërit prej jush do t'i flasë Zoti i vet, pa pasur përkthyes ndërmjet jush dhe Atij!"

Duaja e atij që është I sëmurë "… 'Zoti ynë, i Cili je në qiell, emri Yt është i shenjtëruar! Urdhri Yt është në qiell dhe në tokë. Mëshira Jote është në qiell, prandaj vendose atë

---

1 ( Ky hadith është argument që Allahu zbret siç I takon madhështisë së Tij ) Nuk duhet kuptuar prej kesaj që Allahu hyn brenda krijesave të Tij sepse krijesat e Tij nuk mund ta rrethojnë Atë . Themi që Ai zbret siç I takon madheshtisë së Tij pa pyetur si zbret .

2 ( Ky hadith është argument që Allahu gëzohet siç I takon madhështisë së Tij )

3 ( Ky hadith është argument që Allahu qesh siç I takon madhështisë së Tij ) .

4 ( Ky hadith është argument që Allahu çuditet

5 ( Ky hadith është argument që Allahu ka këmbë por nuk duhet harruar që asgjë nuk I ngjan Allahut )

6 ( Ky hadith është argument që Allahu flet me zë ) .

në tokë siç është edhe në qiell! Na i fal neve gjynahet tona! Ti je Zoti i të mirëve. Na zbrit neve një nga mëshirat e Tua dhe shërim nga ana Jote për këtë sëmundje' – dhe shërohesh (pasi je i sëmurë – me lejen e Allahut)." [7] Hadithi është *hasen* dhe e transmeton Ebu Daudi etj.

"A nuk më besoni, ndërkohë që unë jam besniku i Atij që është në qiell?!" Hadithi është i saktë.

"... Arshi është mbi ujë dhe Allahu është mbi Arsh, e megjithatë e di gjendjen tuaj." Hadithi është hasen, e transmeton Ebu Daudi etj.

Profeti (*sal-Allahu alejhi ue selem*) pyeti një robëreshë: "Ku është Allahu?" – "Në qiell" – i tha ajo. "Kush jam unë?" – "Ti je i Dërguari i Allahut" – iu përgjigj ajo. Atëherë Profeti i tha padronit së saj: "Liroje, se ajo është besimtare" (Transmeton Muslimi).

"Besimi më i mirë është kur je i vetëdijshëm se Allahu është me ty kudo që të jesh ." [8] Hadithi është hasen.

"Nëse dikush prej jush ngrihet për namaz, të mos pështyjë përpara dhe as djathtas, sepse përpara tij është Allahu, por të pështyjë majtas ose poshtë këmbës." (Muttefekun alejhi).

"O Allah, o Zoti i shtatë qiejve, Zoti i Arshit të madh, Zoti ynë dhe Zoti i gjithçkaje! O Ndarësi i farës dhe i bërthamës, Zbritësi i Teuratit, Inxhilit dhe Kuranit! Kërkoj mbrojtjen Tënde prej së keqes së vetes time dhe prej së keqes së çdo gjallese të cilën Ti e drejton! Ti je i Pari, nuk ka patur asgjë para Teje. Ti je i Fundit, nuk ka pas Teje asgjë! Ti je i Dukshmi, nuk ka sipër Teje asgjë! Ti je i Fshehti, nuk ka më afër se Ti asgjë! M'i largo mua borxhet dhe më pasuro!" (Transmeton Muslimi).

Gjithashtu fjala e Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) kur shokët e tij, ngritën zërat duke bërë *dhikër*: "O njerëz, ulini zërat, sepse ju nuk po i luteni dikujt që është shurdh

---

7 ( Ky hadith është argument që Allahu është në qiell ) dmth mbi qiell jo brenda në qiell . Siç ka thënë Allahu i Madhëruar : " Udhëtoni në tokë për katër muaj " dmth mbi tokë jo në brendësi të tokës . Gjithashtu na tregon Allahu fjalën që u tha faraoni magjistarëve " do tju kryqëzoj në trungjet e pemëve " dmth mbi trungjet e pemëve jo në prendësi të tyre . Vetëm në këtë formë mund të perputhen këto argumente me argumentet që tregojnë se Allahu është mbi Arsh .

8 ( Ky hadith është argument që Allahu është me krijesat e Tij ) Qënia e Allahut me krijesat e Tij është dy lloje . Qënie e përgjithshme , dmth që Allahu është me të gjitha krijesat e Tij I shikon ata I dëgjon I furnizon etj . Qënie e veçantë . Kjo është vetëm për besimtarët . Allahu është me ta . I ndihmon ata I mbron u jep sukses atyre etj .

ose larg jush. Ju po i luteni Atij që është Dëgjues, i Afërt. Ai të Cilit po i luteni është më afër jush se qafa e deveve tuaja (kur jeni hipur mbi to)." (Muttefekun alejhi).
"Ju do ta shihni Zotin tuaj siç shikoni natën hënën e plotë, pa u ngushtuar me njëri-tjetrin. Prandaj përpiquni të mos ju ikë asnjë namaz para lindjes së diellit dhe para perëndimit të tij." (Muttefekun alejhi).[9]
Përveç këtyre, ka edhe shumë hadithe të tjera që Profeti (*sal-Allahu alejhi ue selem*) na tregon për Zotin e Tij.

*Grupi i Shpëtuar* i beson këto hadithe siç beson ajetet e Kuranit ku Allahu i Madhëruar na ka treguar për Veten e Tij, domethënë pa i shtrembëruar ato, pa i mohuar, pa i formësuar dhe pa i përngjasuar. Ata janë mesatarë në krahasim me grupet e tjera të umetit Islam, siç janë të gjithë muslimanët në krahasim me popujt e tjerë.

Për çështjen e cilësive të Allahut të Madhëruar, ata janë mesatarë: janë ndërmjet *xhehmive* mohues dhe përngjasuesve.

Për çështjen e veprave të Allahut, ata janë ndërmjet *kaderive* (që i mohojnë veprat) dhe *xhebrive* (që i mveshin Allahut edhe veprat më të keqija).

Ata janë mesatarë për çështjen e dënimit (në ahiret), ndërmjet *murxhive* (që thonë se nuk të bën dëm asnjë gjynah, nëse thua që jam besimtar) dhe atyre që ia japin çdokujt këtë dënim (edhe pse mund të mos e meritojë), si *kaderitë* e tjerë.

Ata janë mesatarë për çështjen e termave të besimit dhe fesë, ndërmjet *hauarixhëve* dhe *mu'tezilitëve*, si edhe ndërmjet *murxhive* dhe *xhehmive*.

Po ashtu janë mesatarë në lidhje me shokët e Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) ndërmjet *rafidive* dhe *hauarixhëve*.

### ***Kapitull***

*Besimi në Allah* do të thotë gjithashtu të besosh që Allahu është sipër shtatë qiejve, mbi Arshin e Tij, gjë e cila është treguar në Kuran, Sunetin e Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) dhe për të cilin kanë rënë dakord të gjithë të parët e këtij umeti. Pra, Allahu është mbi krijesat e Tij, e megjithatë Ai është me ta kudo që të jenë dhe e di çfarë veprojnë ata. Këto dy fakte (qëndrimin mbi Arsh dhe qenien me krijesat e Tij) Allahu i ka përmendur së bashku në një ajet:
**"Ai ka krijuar qiejt dhe tokën për gjashtë ditë, më pas qëndroi mbi Arsh. Ai e di çfarë hyn në tokë dhe çfarë del prej saj. Di çfarë zbret nga qielli dhe çfarë ngjitet në të. Ai është *me ju* kudo që të jeni. Allahu e shikon çfarë veproni."**

Fjala e Tij **"me ju"** nuk nënkupton që Ai është i përzier me krijesat, sepse nuk është e thënë që gjuhësisht ky të jetë i vetmi kuptim i kësaj shprehjeje. Përveç kësaj, ai bie

9 ( Ky hadith është argument që besimtarët e shohin Allahun ditën Gjykimit ) .

në kundërshtim edhe me pajtimin e plotë e të parëve tanë dhe është në kundërshtim me natyrën e pastër njerëzore. Edhe hëna, e cila është një prej krijesave të Allahut, dhe një nga krijesat më të vogla të Tij, ndodhet në qiell. Ajo mgjth atë gjendet me udhëtarin kudo që ai shkon.

Allahu i Madhëruar është mbi Arshin e Tij, i vëzhgon krijesat e Tij dhe i mbikëqyr ata.

Fjala e Allahut të Madhëruar, që *Ai është mbi Arsh dhe që është me ne*, është e vërtetë e nuk ka nevojë për shtrembërim, mirëpo duhet ruajtur nga mendimet e gabuara. Kështu për shembull, të mendosh që ajeti **"Ai është në qiell"**, do të thotë se Allahun e mban qielli apo se qielli ndodhet sipër Tij, është një gjepur. Për këtë janë dakord të gjithë dijetarët dhe besimtarët e vërtetë, sepse vetëm *Kursiji* i Allahut (krijesa mbi të cilën vendos Allahut këmbët) ka përfshirë të gjithë qiejt dhe tokën. Është Ai që i mban qiejt dhe tokën që të mos shkatërrohen dhe është Ai që mban qiellin që të mos bjerë mbi tokë.

**"Prej argumenteve të Tij është që qielli dhe toka qëndrojnë me urdhrin e Tij."**

## *Kapitull*

*Besimi në Allah* përfshin edhe besimin se Allahu është afër robërve të Tij dhe u përgjigjet atyre, siç e ka treguar edhe Vetë këtë gjë, kur thotë:

> **"Kur të pyesin robërit e mi për Mua,** (thuaju se) **Unë jam afër e i përgjigjem lutjes së atij që më kërkon."**

Po kështu, na ka treguar edhe Profeti (*sal-Allahu alejhi ue selem*) kur shokët e tij ngritën zërat gjatë dhikrit: "O njerëz, ulini zërat, sepse ju nuk po i luteni dikujt që është shurdh ose larg jush. Ju po i luteni Atij që është Dëgjues, i Afërt. Ai të Cilit po i luteni është më afër jush se qafa e deveve tuaja (kur jeni hipur mbi to)."

Argumentet që janë përmendur në Kuran dhe Sunet, të cilat tregojnë se Allahu është afër dhe me krijesat e Tij, nuk bien në kundërshtim me argumentet që tregojnë se Ai është lart (mbi Arsh), sepse asgjë nuk i ngjan Atij në asnjë cilësi. Ai është i lartë në afërsinë e Tij dhe i afërt në lartësinë e Tij.

## *Kapitull*

*Besimi në Allah* nënkupton edhe besimin për librat e Tij, besimin se Kurani është fjalë e Allahut të cilin Ai e zbriti. Kurani nuk është i krijuar: prej Tij e ka burimin dhe tek Ai do kthehet. Allahu e shprehu atë me të vërtetë . Ky Kuran që Allahu ia zbriti Muhamedit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) është me të vërtetë fjalë e Allahut dhe jo fjalë e dikujt tjetër. Nuk lejohet të thuhet që Kurani është shprehje e fjalës së Allahut ose

kuptimi i saj. Fakti se njerëzit e lexojnë apo e shkruajnë nëpër libra nuk e bën atë të mos jetë fjalë e Allahut. Fjala mbetet gjithmonë e atij që e thotë i pari, e jo atij që e transmeton prej të parit. Kurani është fjalë e Allahut, me shkronjat dhe kuptimet e tij. Ai nuk është vetëm me shkronjat ose vetëm me kuptimet e tij.

### *Kapitull*

Në këtë çështje hyn gjithashtu besimi se besimtarët do ta shohin Allahun Ditën e Gjykimit me sytë e tyre, siç shohin diellin ditën e kthjellët dhe siç shohin hënën e plotë natën, pa u ngushtuar me njëri-tjetrin. Ata kanë për ta parë, së pari, në sheshin e Ditës së Gjykimit, më pas kanë për ta parë në Xhenet, si të dëshirojë Allahu i Madhëruar.

### *Kapitull*

Besimi në Ditën e Gjykimit përfshin besimin në çdo gjë që do vijë pas vdekjes, të treguara nga Profeti, *sal-Allahu alejhi ue selem*. Ndjekësit e rrugës së Profetit besojnë në sprovën e varrit, siç besojnë në dënimin dhe mirësinë e tij.

Sprova e njeriut në varr do të jetë ajo kur ai do të pyetet: Cili është Zoti yt? Cila është feja jote? Cili është profeti yt? Por besimtarët i forcon Allahu me *fjalën e palëkundur*, në këtë botë dhe në botën tjetër. Për rrjedhojë, besimtari përgjigjet: "Zoti im është Allahu, feja ime është Islami dhe profeti im është Muhamedi, *sal-Allahu alejhi ue selem*". Ndërsa ai që ka dyshuar, do të thotë: "Hë, hë, nuk e di. Unë dëgjoja njerëzit që thonin diçka, dhe thoja ashtu si ata" – dhe goditet me një çekan hekuri. Ai klith aq shumë, saqë e dëgjon çdo gjë, veç njeriut. Sikur ky i fundit ta dëgjonte, do vdiste.

Pas kësaj sprove ka ose mirësi, ose dënim, derisa të bëhet Kijameti i Madh, atëherë kur të kthehet shpirti sërish në trup, kur të bëhet Kijameti që na ka treguar Allahu në Librin e Tij dhe me anë të Profetit të Tij (*sal-Allahu alejhi ue selem*) siç janë në pajtim për këtë të gjithë muslimanët. Atëherë njerëzit do ngrihen nga varret e tyre për të shkuar te Zoti i botërave, të zhveshur, të zbathur, të pa bërë synet. Dielli afrohet pranë tyre dhe djersa i mbulon. Do të vendosen peshoret, ku do të peshohen punët e robërve **"Kush e ka peshoren e rëndë është i fituar, ndërsa ata që e kanë peshoren e lehtë kanë humbur vetet e tyre dhe në Xhehenem do të jenë përjetësisht."** Atëherë do të ndahen librat (e veprave): disa do i marrin me të djathtën dhe disa me të majtën ose nga mbrapa shpine, siç thotë Allahu i Madhëruar **"Çdo njeriu ia kemi bashkangjitur librin e tij, dhe Ditën e Gjykimit do t'i nxjerrim një libër të hapur: "Lexoje librin tënd! Ti mjafton sot si llogaritës i vetes tënde."**

Allahu u kërkon llogari krijesave. E afron robin e Tij besimtar dhe i tregon gjynahet e veta që t'i pranojë, siç është treguar në Kuran dhe hadithe.

Ndërsa mosbesimtarëve nuk u llogariten veprat duke iu peshuar të mirat dhe të këqijat, sepse ata nuk kanë të mira. Në të vërtetë, atyre iu numërohen veprat, iu tregohen dhe ata i pranojnë. Më pas marrin çfarë meritojnë.

Në sheshin e Ditës së Gjykimit ndodhet Haudi ( pellgu ) i Muhamedit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) uji i të cilit është më i bardhë se qumështi dhe më i ëmbël se mjalti. Enët që ndodhen aty janë më shumë se yjet në qiell. Gjatësia e tij është sa një muaj rrugë dhe gjerësia po aq. Kush pi ujë aty një herë të vetme nuk e merr më kurrë etja.

Ura e Siratit vendoset mbi Xhehenem dhe skaji tjetër i saj përfundon në Xhenet. Njerëzit e kalojnë atë në varësi të veprave që kanë bërë. Disa prej tyre e kalojnë sa hap e mbyll sytë, disa e kalojnë si vetëtima, disa si era, disa sikur janë duke vrapuar me kalë, disa sikur janë duke ecur mbi deve, disa duke vrapuar, disa duke ecur, disa duke u zvarritur e disa rrëmbehen dhe hidhen në Xhehenem, sepse ura e Siratit ka kanxha që i rrëmbejnë njerëzit sipas veprave të tyre. Kush e kalon urën e Siratit hyn në Xhenet.

Pasi ta kalojnë urën e Siratit, do të qëndrojnë në Kantara (një vend para se të hyjnë në Xhenet), ndërmjet Xhenetit dhe Zjarrit. Atje i marrin hakun njëri-tjetrit derisa të pastrohen krejtësisht, dhe pastaj u jepet leje të hyjnë në Xhenet.

I pari person që kërkon t’i hapet porta e Xhenetit është Muhamedi (*sal-Allahu alejhi ue selem*) dhe umeti i parë që hyn në Xhenet është umeti i tij.

Ditën e Gjykimit ai bën tri ndërmjetësime:

Ndërmjetësimi i parë është për mbarë krijesat që ndodhen në sheshin e Ditës së Gjykimit dhe bëhet që të fillojë gjykimi, pasi më parë janë zmbrapsur nga kjo detyrë të gjithë profetët, si Ademi, Nuhu, Ibrahimi, Musai dhe Isa, *alejhimu selam*.

Ndërmjetësimi i dytë është për ata që janë përcaktuar të hyjnë për Xhenet dhe bëhet që ata të hyjnë në Xhenet. Këto dy ndërmjetësime janë të veçanta për të.

Ndërmjetësimi i tretë është për ata që e kanë merituar Zjarrin. Në fakt këtë lloj ndërmjetësimi e bën ai, por mund ta bëjnë edhe profetët e tjerë apo njerëzit e devotshëm. Kështu ai ndërmjetëson për ata që e kanë merituar të hyjnë në Zjarr, që të mos hyjnë, dhe ndërmjetëson për ata që kanë hyrë, që ata të dalin. Disa të tjerë Allahu i nxjerr nga Zjarri pa asnjë ndërmjetësim, por me mirësinë dhe mëshirën e Tij.

Në Xhenet, pasi banorët e tij futen aty, mbetet një pjesë e pazënë. Atëherë Allahu krijon njerëz të tjerë për t'i futur atje.

Të gjitha këto ngjarje që do ndodhin në *ahiret*, si llogaria, shpërblimi, dënimi, Xheneti, Xhehenemi, e të tjera hollësi, janë të sqaruara në librat e zbritur nga qielli dhe në dijen e transmetuar nga profetët. Ajo çfarë është e transmetuar nga Profeti ynë (*sal-Allahu alejhi ue selem*) mbi këtë temë është e mjaftueshme. Kush e kërkon e gjen.

*Grupi i Shpëtuar* – ehli sunneti dhe xhemati – beson në *kaderin* e mirë dhe të keq. *Besimi në kader* përbëhet nga dy parime dhe çdo parim përmban dy elementë:

*Parimi i parë* është të besosh se Allahu e dinte se çfarë do vepronin krijesat ende pa i krijuar ato, ashtu siç dinte edhe gjendjet e tyre, d.m.th. punët e mira, punët e këqija, *rrizkun* dhe përfundimin e çdokujt.

Më pas Allahu shkroi në *Leuhi Mahfudh* përcaktimin për çdo krijesë. Sapo krijoi Lapsin, Allahu i tha: **"Shkruaj!"** – "Ç'të shkruaj?" – pyeti Lapsi. Allahu i tha: "Shkruaj çdo gjë që do të ndodhë deri Ditën e Gjykimit." Prandaj çdo gjë që i bie një njeriu nuk mund të shmangej nga ai dhe çdo gjë që i bie një të dyti nuk mund të gabonte e t'i binte të parit. Boja u tha dhe fletët u palosën, siç ka thënë Allahu i Madhëruar: **"A nuk e di ti se Allahu di çfarë është në qiell dhe në tokë? Këto gjenden në Libër, e kjo për Allahun është shumë e thjeshtë." "Çdo fatkeqësi që bie në tokë ose në vetet tuaja është e shkruar në Libër para se ta krijojmë. Kjo gjë për Allahun është e thjeshtë."**

Ky caktim, i cili vjen nga dija e Allahut, në disa vende është i përgjithësuar dhe në disa vende i detajuar. Allahu shkroi në Leuhi Mahfudh çfarë deshi, dhe kur e krijon fëmijën në barkun e nënës, para se t'i fryhet shpirti, dërgon tek ai një melek dhe i jep urdhër për katër gjëra: (1) të shkruajë *rizkun* e tij, (2) fundin e jetës së tij, (3) veprat e tij dhe (4) a do të jetë i lumtur apo i humbur (në *ahiret*). Këtë kuptim të *kaderit* e mohonin *kaderitë* ekstremistë në kohët e hershme, por mohues të tillë sot janë pak.

*Parimi i dytë* është të besosh se dëshira e Allahut depërton në gjithçka dhe se fuqia e Tij është e përgjithshme, d.m.th: të besosh se çfarë do Allahu është, dhe çfarë nuk e do nuk mund të jetë, dhe se çdo lëvizje apo prehje në qiej dhe në tokë ndodh me dëshirën e Tij. Nuk mund të ketë në pushtetin e Tij tjetër gjë, veç asaj që do Ai. Gjithashtu, duhet të besosh se Allahu është i Plotfuqishëm për çdo gjë që ekziston apo nuk ekziston.

Çdo krijesë në tokë e në qiell e ka krijuar Allahu. Nuk ka krijues tjetër veç Tij. Ai i ka urdhëruar njerëzit t'i binden Atij dhe profetëve të Tij, dhe ua ka ndaluar kundërshtimin.

Allahu i Madhëruar i do të devotshmit, bamirësit, të drejtët, dhe është i kënaqur me ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira. Ai nuk i do mosbesimtarët dhe nuk është i kënaqur me njerëzit e prishur. Nuk e do imoralitetin dhe nuk e pëlqen për robërit e Tij mohimin dhe as nuk e do shkatërrimin.

Njerëzit me të vërtetë veprojnë, por veprat e tyre i ka krijuar Allahu. Njeriu është besimtar ose jobesimtar, i mirë ose i keq, falet ose agjëron. Njeriu ka liri për të vepruar dhe dëshirë, megjithatë Allahu i ka krijuar ata, mundësitë e tyre (për të vepruar) dhe dëshirat e tyre. Siç thotë Allahu i Madhëruar:

**"…ju nuk mund të dëshironi ndryshe, vetëm nëse dëshiron Allahu, Zoti i botëve."**

Këtë pikë të kaderit e mohojnë shumica e kaderive, të cilët Profeti (*sal-Allahu alejhi ue selem*) i ka quajtur "*mexhusët* e këtij umeti".

Në ekstremin tjetër të kundërt janë ata që e pranojnë dhe e teprojnë në këtë çështje, duke e parë njeriun si një qenie pa liri veprimi dhe pa vullnet për të zgjedhur. Rrjedhimisht, ata i konsiderojnë veprat e Allahut si të padobishme dhe pa urtësi!

### *Kapitull*

Një nga parimet themelore të ndjekësve të rrugës së Profetit *sal-Allahu alejhi ue selem* është se feja dhe besimi janë me fjalë dhe me vepra, me fjalë të zemrës dhe gojës, gjithashtu me vepra të zemrës, të gojës dhe gjymtyrëve. Ata besojnë gjithashtu se besimi shtohet me punë të mira dhe pakësohet me gjynahe.

Ata nuk i nxjerrin nga feja muslimanët për shkak të gjynaheve, qofshin edhe të mëdha, siç veprojnë *hauarixhët*. Përkundrazi, vëllazëria e Islamit është ende e vlefshme për këtë kategori, edhe pse bëjnë gjynahe, siç thotë Allahu i Madhëruar:

**"Kush e fal** (prej ekzekutimit) **vëllain e tij** (si ndëshkim për krimin e vrasjes që ka bërë) **duhet të sillet mirë** (me të)**"** ose:

**"Nëse dy grupe besimtarësh luftojnë kundër njëri-tjetrit, ju pajtojini ata. Nëse njëri grup i bën padrejtësi tjetrit, atëherë ju luftoni kundër atyre që bëjnë padrejtësi derisa ata të kthehen te ligji i Allahut. Nëse kthehen, atëherë pajtojini të dy palët me drejtësi dhe tregohuni të drejtë, sepse Allahu i do të drejtët. Me të vërtetë që besimtarët janë vëllezër, prandaj pajtojini vëllezërit tuaj."**

Ndjekësit e Sunetit të Profetit nuk e zhveshin *fasikun* (njeriun që bën shumë gjynahe të mëdha) nga emri i besimtarit plotësisht dhe nuk deklarojnë që ai do të jetë përjetësisht në Zjarr, siç thonë *mu'tezilët*. *Fasiku* hyn në kategorinë e besimtarit, si në fjalën e Allahut: **"Lironi një skllav besimtar"** (pa e kufizuar besimtar të devotshëm apo jo). Megjithatë, ai nuk përfshihet në konceptin "besimtar me besim të plotë", siç ka thënë Allahu i Madhëruar:

**"Besimtarët janë ata të cilët, kur përmendet Allahu, u dridhen zemrat, dhe kur lexohen ajetet e Tij, u rritet besimi."**

Në konceptin e Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) (për besimtarët me besim të plotë) nuk futen gjithashtu (këto kategori të përcaktuara më poshtë):

"Imorali nuk është besimtar kur bën imoralitet. Hajduti nuk është besimtar kur vjedh. Alkoolisti nuk është besimtar kur pi, dhe ai që grabit me dhunë pasuri të madhe në sy të njerëzve nuk është më besimtar."

Ndjekësit e Profetit thonë: ky është besimtar me besim të mangët, ose besimtar për atë besim që ka dhe *fasik* për gjynahet e mëdha që bën. Ne nuk i mveshim këtij emrin e plotë të besimit, por as nuk ia zhveshim plotësisht emrin e besimtarit.

### *Kapitull*

Një parim tjetër i besimit është që zemra dhe goja duhet të ruhen mirë kundrejt shokëve të Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) siç ka thënë Allahu i Madhëruar në Kuran:

**"Ata që vijnë pas tyre thonë: 'Zoti ynë, na fal ne dhe vëllezërit tanë besimtarë që ishin para nesh, dhe mos fut në zemrat tona urrejtje për ata që kanë besuar. Zoti ynë, Ti je Mëshiruesi!"**

Kështu i bindemi edhe Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) i cili thotë:

"Mos i shani shokët e mi! Pasha Atë në dorë të të Cilit është shpirti im, edhe sikur ndonjëri prej jush të shpenzonte (për hir të Allahut) një mal sa ai i Uhudit me flori, përsëri nuk do të mund të arrinte gradën që ndonjëri prej tyre ka fituar vetëm me dhënien (për hir të Allahut) e një grushti ose gjysmë grushti me flori."

Ata i pranojnë mirësitë dhe vlerat e tyre, që janë dëshmuar në Kuran, Sunet dhe për të cilat ka rënë dakord i gjithë umeti islam. Ndjekësit e Profetit deklarojnë se ata që kanë shpenzuar dhe luftuar para Paqes së Hudejbijes janë më të mirë se ata që kanë shpenzuar dhe luftuar pas saj (siç ka thënë Allahu në suren Hadid). Ata besojnë se *muhaxhirët* janë me të mirë se *ensarët*. Ata besojnë se Allahu u tha atyre që morën pjesë në betejën e Bedrit – të cilët ishin treqind e ca veta: "**Veproni çfarë të doni se ju kam falur**!" Gjithashtu, ata besojnë se në Zjarr nuk ka për të hyrë askush prej atyre që dhanë besën nën hijen e pemës, – të cilit ishin mbi një mijë e katërqind veta, – siç na ka treguar Profeti (*sal-Allahu alejhi ue selem*). Allahu është i kënaqur prej tyre dhe ata janë të kënaqur me Allahun.

Ehli Suneti i dëshmojnë si banorë të Xhenetit ata që ka dëshmuar edhe Profeti (*sal-Allahu alejhi ue selem*) siç ishin *Dhjetë të Përgëzuarit* ose Thabit Ibn Kajs Ibn Shemasi e sahabë të tjerë.

Ata e pranojnë atë që është përcjellë nga Aliu, *radi-Allahu anhu*, dhe të tjerë në formë *mutteuatir* (nga shumë rrugë transmetimi), se më i miri i këtij umeti pas Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) është Ebu Bekri e pastaj Omeri. Ata thonë se i treti i tyre është Othmani dhe i katërti është Aliu (*radi-Allahu anhum*), siç dëshmojnë edhe transmetimet e ndryshme.

Të gjithë sahabët pajtohen gjithashtu se Othmanit i duhej dhënë besa për të qenë kalif para Aliut, megjithëse disa dijetarë të Ehli Sunetit patën kundërshtime me njëri-tjetrin në lidhje me Othmanin dhe Aliun, se cili ishte më i mirë prej tyre. Kjo ndodhi pasi qenë të një mendjeje se Ebu Bekri dhe Omeri ishin më të mirë se dy të lartpërmendurit. Disa qenë të mendimit se më i mirë ishte Othmani, por pa u shprehur se cili ishte pas tij; disa të tjerë thanë pas tij ishte Aliu, ndërsa të tjerë thanë Aliu ishte më i mirë. Disa të tjerë nuk u futën fare në këtë çështje. Përfundimisht, mendimi i Ehli Sunetit zuri vend në idenë se Othmani është më i mirë. Megjithatë kjo nuk është çështje aq parimore sa të bëjë të humbur çdokënd që e kundërshton atë si mendim të

shumicës së Ehli Sunetit dhe Xhematit. Ndërsa për sa i përket çështjes së marrjes së kalifatit, ai që e kundërshton është i humbur, sepse ata besojnë se kalifatin mbas Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) e meritonte Ebu Bekri, pas këtij Omeri, pas këtij Othmani dhe pas këtij Aliu, dhe ai që nuk pranon udhëheqjen e njërit prej këtyre është më i humbur se gomari që ka në shtëpi.

Ehli Suneti e duan familjen e Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) dhe e përkrahin atë. Ata kujdesen të zbatojnë porosinë e Profetit ditën e Gadir Khumit në lidhje me familjen e tij: "Po ju kujtoj të ruani besën e Allahut në lidhje me familjen time" të përsëritur dy herë. Po ashtu, njëherë tjetër, kur Abasi iu ankua se disa kurejshë silleshin ftohtë me familjen e *Benu* Hashimëve (familjes së Profetit, *sal-Allahu alejhi ue selem*), ai i tha: "Pasha Atë, në dorë të të Cilit është shpirti im, ata nuk quhen se kanë besuar derisa t'ju duan për hir të Allahut dhe për shkak se jeni të afërmit e mi!" Ai ka thënë gjithashtu: "Allahu zgjodhi fëmijët e Ismailit, dhe prej fëmijëve të tij zgjodhi Kinanën, prej Kinanës zgjodhi Kurejshët, prej Kurejshëve zgjodhi Benu Hashimët, dhe prej Benu Hashimëve më zgjodhi mua." Ata i përkrahin bashkëshortet e Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) *nënat e besimtarëve* dhe besojnë se ato do të jenë gratë e tij në *ahiret*, në mënyrë të veçantë Hadixheja, *radi-Allahu anha*, nëna e fëmijëve të tij dhe i pari person që e besoi dhe e mbështeti në përhapjen e fesë. Ajo kishte një pozitë të veçantë te Profeti, (*sal-Allahu alejhi ue selem*). E tillë ishte edhe Sidikeja (Aishja), vajza e Sidikut (Ebu Bekrit), *radi-Allahu anhuma*, për të cilën Profeti (*sal-Allahu alejhi ue selem*) ka thënë: "Vlera e Aishes ndaj grave të tjera është si vlera e *theridit*[*] ndaj ushqimeve të tjera."

Ata janë të pastër dhe larg nga rruga e *rafidive*, të cilët i urrejnë sahabët dhe cenojnë figurën e tyre.

Ata janë gjithashtu të pastër dhe larg rrugës së *neuasibetëve*, të cilët e mundojnë familjen e Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) me fjalë dhe vepra të ndryshme.

Ata heshtin dhe nuk flasin rreth asaj që ndodhi ndërmjet sahabëve. Ata thonë se një numër i transmetimeve që kanë ardhur për sahabët, e që flasin për të metat e tyre, janë gënjeshtra. Në disa prej tyre janë bërë shtesa, në disa fshirje dhe disa të tjera janë ndryshuar faktet e vërteta. Ndërsa për sa i përket transmetimeve që janë vërtet të sakta, themi se sahabët kanë qenë të justifikuar për ato veprime, sepse ata janë përpjekur ta gjejnë të vërtetën, dhe pas kësaj ose kanë gabuar, ose e kanë gjetur të vërtetën.

---

* *Therid* është një lloj ushqimi me bukë e mish, më i preferuari në atë kohë.

Megjithatë ata nuk besojnë se sahabët kanë qenë të paprekshëm nga gjynahet e vogla apo të mëdha. Përkundrazi, është krejt normale që ata në përgjithësi mund të kenë gabuar. Pavarësisht nga kjo, ata kanë bërë vepra të mira, të cilat kanë fshirë gjynahet e mëvonshme të tyre. Madje sahabëve u janë falur gjëra që nuk mund t'u falen pasardhësve të tyre, sepse ata kanë patur aq shumë vepra të mira, saqë ato mund t'u fshinin çdo të keqe të mëpastajshme, një veçori kjo që nuk e gëzojnë pasardhësit e tyre. Me të vërtetë Profeti (*sal-Allahu alejhi ue selem*) ka thënë se ata ishin brezi më i mirë. Një grusht ar që mund të shpenzonte ndonjëri prej tyre është më i mirë sesa një mal me ar që mund ta shpenzojë çdokush që vjen pas tyre.

Megjithëkëtë, edhe sikur ndonjëri prej tyre të ketë bërë ndonjë gjynah, ai ose është penduar, ose ka kryer më pas vepra të mira që ia kanë fshirë atë gjynah, ose ka bërë më parë vepra të mira që kanë qenë shkak për faljen e atij gjynahu, ose do t'i falet me ndërmjetësimin e Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) të cilin ata e meritojnë më shumë se çdokush tjetër, ose janë sprovuar në këtë botë në mënyrë që t'u faleshin gjynahet. Kur ata kanë gëzuar këto veçori përkundër gjynaheve që janë vërtet gjynahe, po për çështjet që në fakt ata, me dijen e tyre, u përpoqën ta gjenin të vërtetën?! Nuk ka dyshim se, në lidhje me këto çështje, ata nëse e kanë gjetur të vërtetën, kanë marrë dy shpërblime, dhe nëse kanë gabuar, kanë marrë vetëm një shpërblim, dhe gabimi iu është falur.

Gjithashtu, veprat e disave prej tyre, për të cilat janë të qortuar, janë shumë të pakta në krahasim me gjithë të mirat e tyre, në krahasim me besimin në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij, me luftën në rrugë të Allahut, *hixhretin*, me ndihmën (ndaj Islamit), me diturinë e dobishme (që përhapën) dhe veprat e mira që ata bënë.

Kush e shikon historinë tyre dhe mirësitë që u dha Allahu, ka për ta kuptuar qartë se ata ishin njerëzit më të mirë pas profetëve. Nuk ka patur dhe as nuk ka për të patur njerëz si ata. Ata qenë ajka e të gjithë brezave të këtij umeti, i cili është umeti më i mirë dhe më me vlerë tek Allahu.

Një parim tjetër i Ehli Sunetit është besimi në *kerametet* e njerëzve të mirë (*evlija*-ve) dhe në dukuritë e jashtëzakonshme që Allahu ua fal atyre në aspekte të ndryshme të dijes ose veprimit, siç na rrëfehet për popujt e mëparshëm në suren Kehf apo në sure të tjera dhe siç na janë përcjellë nga të parët e këtij umeti, nga *sahabët*, *tabiinët* e të tjerë pas tyre. Kerametet do të vazhdojnë deri Ditën e Gjykimit.

## *Kapitull*

Drejtimi i *Ehli Sunetit dhe Xhematit* është ndjekja e udhës profetike me zemër dhe trup, është ndjekja e rrugës së të parëve, *muhaxhirëve* dhe *ensarëve*. Ky është zbatimi i porosisë së Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) i cili thotë: “Ndiqni Sunetin tim dhe Sunetin e Kalifëve të Drejtë e të udhëzuar pas meje. Kapuni fort pas tij dhe shtrëngojeni me dhëmballë! Ruhuni nga sajesat (fetare), sepse çdo sajesë është *bidat* dhe çdo *bidat* është humbje!”

Ata e dinë se fjala më e vërtetë është fjala e Allahut dhe udhëzimi më i mirë është udhëzimi i Profetit, *sal-Allahu alejhi ue selem*. Ata i japin përparësi fjalës së Allahut kundrejt çdo fjale tjetër t krijesave. Ata i japin përparësi udhëzimit të Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) kundrejt çdo udhëzimi tjetër. Për këto arsye, ata quhen *Ehlu el Kitabi ue el Sunet* (ndjekësit e Librit dhe Sunetit).

Ata quhen *xhemat* "të bashkuarit", d.m.th. ata janë të bashkuar jo të përçarë . *Ixhma*-i (d.m.th. bashkimi ose pajtimi i mendimeve) është për dijetarët shtylla e tretë e gjykimit (fetar).

Nëpërmjet këtyre tre parametrave (Kuranin, Sunetin dhe *ixhma*-in), ata masin të gjitha fjalët dhe veprat e njerëzve, qofshin në zemër apo me trup, të cilat kanë të bëjnë me fenë.

*Ixhmai* më i saktë është ai i të parëve tanë të mirë, sepse pas tyre u shtuan shumë përçarjet dhe shtrirja e umetit u zgjerua mjaft.

## *Kapitull*

Përveç atyre që përmendëm më lart, ata urdhërojnë për të mira dhe ndalojnë nga të këqijat, siç e kërkon Sheriati. Ata e shohin të lejuar ndjekjen e prijësve, – qofshin këta të mirë apo të këqinj, – në kryerjen e haxhit, në luftë, në faljen e xhumave, namazeve me xhemat apo namaze të festave.

Ata e konsiderojnë si çështje të fesë këshillimin e umetit dhe besojnë në fjalën e Profetit, *sal-Allahu alejhi ue selem* se “besimtari me besimtarin është si ndërtesa, ku çdo pjesë e saj forcon tjetrën”. Kur e ka thënë këtë, Profeti (*sal-Allahu alejhi ue selem*) ka lidhur gishtat e vet me njëri-tjetrin. Ata besojnë gjithashtu thënien e Profetit, *sal-Allahu alejhi ue selem*: “Besimtarët, për sa i përket dashurisë, mëshirës dhe keqardhjes që kanë për njëri-tjetrin, janë si një trup i vetëm: kur një pjesë e tij është e sëmurë, atë e vuan i gjithë trupi me ethe dhe pagjumësi.”

Ata urdhërojnë për durim në raste sprovash dhe për falënderim në mirësi, siç urdhërojnë për t'u kënaqur me caktimin e hidhur. Ata ftojnë në moralin e lartë dhe në veprat e mira. Ata besojnë në fjalën e Profetit, *sal-Allahu alejhi ue selem*: "Besimtari që ka besim më të plotë është ai që ka moral më të mirë".

Për ata është pëlqyeshme të vizitosh atë që është larguar prej teje, t'i japësh atij që nuk të ka dhënë, të falësh atë që të ka bërë padrejtësi. Ata urdhërojnë për t'u sjellë mirë me prindërit, për të vizituar të afërmit, për t'u sjellë mirë me komshijtë, për t'u bërë bamirësi jetimëve, të varfërve dhe atyre që kanë mbetur në rrugë, siç urdhërojnë për t'u sjellë butë me robërit. Ata e ndalojnë mburrjen, mendjemadhësinë, padrejtësinë edhe kur ke të drejtë. Ata urdhërojnë për moral të lartë dhe ndalojnë nga sjelljet e ulëta.

Çdo gjë që u përmend më lart, të cilën ata e thonë ose e veprojnë, e bëjnë për të ndjekur Kuranin dhe Sunetin. Rruga e tyre është feja Islame, të cilën Allahu ia solli Muhamedit, *sal-Allahu alejhi ue selem*. Mirëpo Profeti (*sal-Allahu alejhi ue selem*) na ka treguar se umeti i tij do të ndahet në shtatëdhjetë e tre grupe, nga të cilët, veç një grupi – i cili është Xhemati, – të gjithë të tjerët do të jenë në Zjarr, kurse sipas një hadithi tjetër ka thënë se: "Këtë grup e përbëjnë ata që ecin në udhën time dhe të shokëve të mi të sotëm", prandaj ata që kanë përqafuar Islamin e pastër e të papërzier janë Ehli Suneti dhe Xhemati. Të tillë janë *sidikët*, dëshmorët, njerëzit e mirë, dijetarët e mëdhenj – të cilët janë si yjet në errësirë, që përmenden për veprat e larta dhe të mira të tyre. Të tillë janë *ebdalët*, d.m.th. ata dijetarë për të cilët të gjithë muslimanët kanë rënë dakord se ata janë të udhëzuar dhe të ditur. Ata janë Grupi i Ndihmuar për të cilët Profeti (*sal-Allahu alejhi ue selem*) ka thënë: "Një grup nga umeti im do të mbetet gjithnjë në të vërtetën, gjithmonë të ndihmuar (nga Allahu). Atyre nuk u bën dëm kushdo që i lë pa ndihmë apo që i kundërshton derisa të vijë Kijameti!"

I lutemi Allahut të Madhëruar të na bëjë edhe ne prej tyre, i lutemi të mos na përhumbë zemrat tona pasi na i udhëzoi dhe të na dhurojë nga mëshira e Tij, se Ai është Dhuruesi!

Allahu e di më mirë.

Lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë për Muhamedin, familjen dhe shokët e tij!

**Fetva për grupet e humbura**

Shejhu i Islamit Ahmed Ibn Tejmije, Allahu e mëshiroftë, në lidhje me thënien e Profetit, *sal-Allahu alejhi ue selem*: "Umeti im do të ndahet në shtatëdhjetë e tri grupe" u pyet: Cilat janë këto grupe dhe çfarë besimesh kanë ata? ( Mexhu'ul fetaua 3/345-358 )

Ai u përgjigj:

Falënderimi i takon Allahut!

Hadithi është i saktë e i njohur dhe ndodhet në *Sunene*, si në Sunenin e Ebu Daudit, të Tirmidhiut, të Nesaiut, etj. Teksti i tij i plotë është si vijon:
"Çifutët u ndanë në shtatëdhjetë e një grupe, nga të cilët të gjithë do të jenë në Zjarr, veç njërit grup. Të krishterët u ndanë në shtatëdhjetë e dy grupe, nga të cilët të gjithë do të jenë në Zjarr, veç njërit grup. Ky umet do ndahet në shtatëdhjetë e tre grupe, nga të cilët të gjithë do të jenë në Zjarr, veç njërit grup."

Sipas një transmetimi, e pyesin Profetin *sal-Allahu aleji ue selem* : "Kush është *Grupi i Shpëtuar*, o i Dërguari i Allahut?" Ai u përgjigj: "Ata që ecin në udhën time dhe të shokëve të mi". Sipas një transmetimi tjetër, ka thënë: "Ai është *Xhemati*. Dora e Allahut është mbi Xhematin". Kësisoj, thuhet që *Grupi i Shpëtuar* është Ehli Suneti dhe Xhemati, sepse ata përbëjnë shumicën (e muslimanëve).

Ndërsa për sa i përket grupeve të tjera, ata në vetvete janë të përçarë, ndjekin bidatet dhe dëshirat e tyre. Numri i secilit grup prej tyre as nuk mund t'i afrohet numrit të *Grupit të Shpëtuar,* e jo më të jenë sa ata, madje mund të jetë tepër i vogël. Parrulla e tyre është largimi nga Kurani, Suneti dhe ixhmai. Rrjedhimisht, ai që ecën në linjën e Kuranit, Sunetit dhe *ixhmait* është prej *Ehli Sunetit dhe Xhematit*.

Në lidhje me përcaktimin e këtyre grupeve dhe mendimet e tyre janë shkruar një mori librash. Megjithatë, të vendosësh gishtin mbi një grup të caktuar, duke e cilësuar atë si një prej shtatëdhjetë e dy grupeve (të Zjarrit) është e domosdoshme të kesh argument, sepse Allahu e ka bërë haram të folurën pa patur dituri në përgjithësi dhe pa patur dituri për Atë në veçanti. Allahu i Madhëruar thotë:
**"Thuaj: Zoti im e ka ndaluar imoralitetin e hapur dhe të fshehtë, gjynahun, padrejtësinë, *shirkun* ndaj Allahut pa pasur argument dhe të flasësh për Allahun pa patur dituri."**

**"O ju njerëz, hani nga gjërat hallall dhe të mira që ndodhen në tokë, dhe mos ndiqni hapat e shejtanit se ai është armik i hapur për ju. Ai ju urdhëron vetëm për të këqija, imoralitet dhe që të thoni për Allahun gjëra nuk i dini."**

---

Me këtë term nënkuptohet "shumica dërrmuese dhe e bashkuar e muslimanëve".

**"Mos ndiq atë që nuk e di."**

Gjithashtu, shumë njerëz i përcaktojnë këto grupe sipas hamendjeve dhe dëshirave të tyre, ndërsa grupin e vet, të themeluar nga personi që ata ndjekin, e quajnë ehli Suneti dhe xhemati. Çdokush që i kundërshton për ata është ndjekës i bidatit.

Megjitahtë, e gjithë kjo është humbje e qartë, sepse ndjekësit e të vërtetës dhe Sunetit nuk ndjekin askënd tjetër veç Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) i cili nuk fliste sipas dëshirës së vet, por thoshte çfarë i shpallej. Rrjedhimisht, vetëm ai duhet besuar për çdo gjë që ka thënë dhe vetëm atij duhet t'i bindesh për çdo gjë që ka urdhëruar. Këtë gradë nuk nuk mund ta ketë asnjë dijetar. Çdo njeriu mund t'i merret apo t'i lihet fjala, përveç Profetit, *sal-Allahu alejhi ue selem*. Kështu, cilido që ngre një person në gradën e Profetit *sal-Allahu alejhi ue selem*, duke quajtur si të *Ehli Sunetit* çdo njeri të cilin e do dhe e përkrah atë, dhe duke i vënë emrin *bidatçi* çdokujt që e kundërshton – siç veprojnë shumë prej atyre që ndjekin verbërisht dijetarët për çështjet e fesë – në të vërtetë, ai është vetë *bidatçi*, i humbur dhe përçarës.

Në këtë mënyrë, kuptohet se njerëzit të cilët e meritojnë më shumë të jenë *grupi i shpëtuar* janë *ndjekësit e hadithit dhe Sunetit*, të cilët nuk ndjekin dhe nuk tregohen fanatikë për askënd tjetër veç Profetit, *sal-Allahu alejhi ue selem*. Ata i njohin fjalët dhe veprat e tij më mirë se çdokush tjetër.

Ata i dallojnë hadithet e sakta nga ato që janë të pasakta më mirë se çdokush tjetër. Dijetarët e tyre i kuptojnë dhe i njohin mirë hadithet. Ata i zbatojnë ato më mirë se çdokush tjetër, duke i besuar, duke vepruar siaps tyre dhe duke i dashur ato. Ata përkrahin ata që i duan dhe urrejnë ata që i urrejnë hadithet profetike.

Çdo fjalë njerëzish të pa qartë ata e masin me Kuranin dhe Sunetin. Për ata asnjë prej këtyre fjalëve nuk mund të merret si parim themelor i fesë, nëse nuk është transmetuar me saktësi nga Profeti, *sal-Allahu alejhi ue selem*. Përkundrazi, ata konsiderojnë si parime themelore të fesë, – të cilat është detyrë të besohen dhe të zbatohen – vetëm çfarë gjendet në Kuran dhe Sunet.

Çdo çështje rreth së cilës njerëzit kanë kundërshtime ata e peshojnë me anë të Kuranit dhe Sunetit, si për shembull, çështjen e *kaderit*, meritimit të dënimit, termave të ndryshme, urdhrit për të mira dhe ndalimit nga të këqijat etj.

Ata i sqarojnë çështjet e paqarta për të cilat kundërshtohen grupet e humbura. Nëse ato janë në përputhje me Kuranin dhe Sunetin, i pranojnë, e nëse janë në kundërshtim me Kuranin dhe Sunetin, i hedhin poshtë.

Ata nuk ndjekin hamendjen dhe as dëshirat, sepse ndjekja e hamendjes është injorancë kurse ndjekja e dëshirave – pa iu përmbajtur udhëzimit të Allahut – është padrejtësi. E gjithë e keqja është tek injoranca dhe padrejtësia. Allahu i Madhëruar thotë: **"… atë e mbajti njeriu; ai është i padrejtë dhe injorant."** Më pas (Allahu) përmend *teuben*, sepse Ai e di që njeriu do bjerë patjetër në padrejtësi dhe në injorancë. Mirëpo Allahu ia pranon teuben kujt të dëshirojë. Kjo është arsyeja që

besimtari gjithmonë mëson gjëra që nuk i di dhe gjithmonë largohet prej veprave që kanë qenë në fakt padrejtësi. Padrejtësia më e rëndë është ajo që njeriu i bën vetes së tij, siç thotë Allahu i Madhëruar:
**"Allahu është përkrahës i atyre që kanë besuar, i nxjerr ata nga errësira në dritë."**

**"Ai i zbret robit të Tij argumente të qarta, që t'ju nxjerrë ju prej errësirave në dritë**".

**"*Elif Lam Ra*. Ky është një libër që ta kemi zbritur për t'i nxjerrë njerëzit nga errësirat në dritë."**

Duhet ditur gjithashtu se grupet të cilat ndjekin me fanatizëm një person (veç Profetit a.s.) në çështjet e fesë dhe *akides* janë në grada të ndryshme. Disa prej tyre e kundërshtojnë Sunetin në çështje të mëdha, ndërsa disa në çështje të vogla. Ata që i kthejnë përgjigje këtyre grupeve, por që vetë janë më afër Sunetit se ata, janë të falënderuar për të pavërtetën që kundërshtojnë dhe për të vërtetën që thonë. Mirëpo ndodh që disa e kalojnë kufirin e drejtësisë gjatë përgjigjes, duke mohuar ndonjë të vërtetë ose duke pohuar ndonjë të pavërtetë. Kësisoj ata kundërshtojnë bidatin e madh me një bidat më të lehtë ose largojnë një të kotë duke sjellë në vend të saj një të kotë tjetër, por më të vogël. Kjo është gjendja e shumicës së atyre që ndjekin *ilmul kelamin* dhe që njëkohësisht i përkasin Ehli Sunetit dhe Xhematit. Këta njerëz nëse nuk i konsiderojnë si çështje themelore idetë që shpikin vetë e që janë në kundërshtim me Xhematin e muslimanëve, dhe nëse nuk përkrahin e urrejnë njerëzit në bazë të atyre ideve, ata quhen se kanë rënë thjesht në një gabim (pa dashje). Allahu ua fal besimtarëve gabimet në raste të tilla. Në gjëra të tilla kanë rënë shumë prej të parëve dhe dijetarëve të umetit. Kështu ata kanë shprehur disa ide personale sipas diturisë që kanë patur, por që kanë qenë në kundërshtim me Kuranin dhe Sunetin. Gjithsesi, ata nuk kanë qenë si puna e atyre që përkrahin çdo njeri që ua pohon mendimet dhe që urrejnë çdo njeri që nuk ua pohon mendimet, duke përçarë kështu xhematin e muslimanëve. Këta të dytët mund të arrijnë deri aty saqë i quajnë *qafirë* ose *fasikë* ata që i kundërshtojnë në mendime, për sa i përket çështjeve të *ixhtihadit*, dhe e lejojnë vrasjen e atyre që i kundërshtojnë. Këta janë ata që sjellin përçarjen.

Të parët bidatçinj që u larguan nga xhemati i muslimanëve ishin *hauarixhët*. Hadithi i Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) që flet për hauarixhët është i saktë dhe është transmetuar nga dhjetë rrugë, të cilat i ka treguar Muslimi në Sahihun e tij. Ndërsa Buhariu ka përmendur vetëm disa prej tyre. Shokët e Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) me prijësin e besimtarëve Ali Ibn Ebi Talibi, *radij-Allahu anhu*, i luftuan këta njerëz Ata nuk patën kundërshtime për luftën kundër tyre, siç patën në *fitnen* e betejës së Devesë apo të Sifinit, kundrejt të cilave ata u ndanë në tri grupe. Dy grupe luftuan me njëri-tjetrin dhe një i tretë u largua nga lufta, e argumentet mbështesin largimin nga lufta.

Hauarixhët u shkëputën nga xhemati i muslimanëve, prandaj ata i konsideruan mosbesimtarë ( muslimanët ) dhe e bënë hallall vrasjen e tyre, siç na ka treguar Profeti (*sal-Allahu alejhi ue selem*) siç është hadithi:
“Ju do ta nënvleftësoni namazin tuaj në krahasim me namazin e tyre, agjërimin tuaj me agjërimin e tyre dhe këndimit tuaj të Kuranit para këndimit të tyre. Ata e këndojnë Kuranin, por ai këndim nuk ua kalon fytin (d.m.th nuk u hyn në zemër dhe nuk e kuptojnë atë). Ata kanë për të dalë nga feja ashtu siç del shtiza prej harkut. Kudo që t’i ndeshni vritini, se ai që i vret do të ketë shpërblim tek Allahu Ditën e Gjykimit.”

I pari i *hauarixhëve* ishte ai që kundërshtoi Profetin *sal-Allahu alejhi ue selem.* Ky njeri, kur pa ndarjen e plaçkës që po bënte Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*), tha: "O Muhamed, tregohu i drejtë, se ti nuk po mban drejtësi. Profeti (*sal-Allahu alejhi ue selem*) i tha: "Ti je i shkatërruar dhe i humbur, nëse unë nuk mbaj drejtësi!" Një sahab tha: "O Dërguari i Allahut, më lejo t'ia heq kokën këtij munafiku!" Profeti (*sal-Allahu alejhi ue selem*) i tha: "Si lloji i këtij do dalin njerëz të tjerë më vonë. Ju do nënvleftësoni namazin tuaj para namazit të tyre, agjërimin tuaj para agjërimit të tyre dhe këndimit tuaj të Kuranit para këndimit të tyre …"

Kështu fillimi i bidateve ishte cenimi i Sunetit me hamendje dhe duke ndjekur dëshirat, njëlloj siç veproi Iblisi me urdhrin e Zotit të Tij, duke e kundërshtuar për hir të mendimit dhe dëshirave personale.

Njeriu më i hershëm që ka folur për grupet e humbura, sipas asaj që na ka mbërritur është Jusuf Ibn Esbati e pas tij Abdullah Ibnul Mubareku, të cilët janë dy dijetarë të mëdhenj. Ata kanë thënë: Katër janë burimet e bidatit: *rafiditë*, *hauarixhët*, *kaderitë* dhe *murxhitë*. Ibnu Mubarekun e pyetën: "Po *xhehmitë*?" Ai u përgjigj: "Ata nuk janë pjesë e umetit të Muhamedit (*sal-Allahu alejhi ue selem*) ." Ai ka thënë gjithashtu: "Ne mund t'ju tregojmë çfarë kanë thënë çifutët dhe të krishterët, por nuk mund t'ju tregojmë çfarë thonë *xhehmitë* (ngaqë fjalët e tyre janë mjaft të shëmtuara)." Me këtë mendim ecën edhe një grup dijetarësh – nxënës të imam Ahmedit, e të tjerë. Ata kanë qenë të mendimit se *xhehmitë* janë mosbesimtarë, prandaj nuk hyjnë në shtatëdhjetë e dy grupet, njëlloj siç nuk hyjnë sabotuesit e Islamit (*zindik*), të cilët fshehin *kufrin* dhe shfaqin besimin. Ndërsa disa dijetarë të tjerë, po nxënës të imam Ahmedit, – por jo vetëm këta – kanë thënë se "xhehmitë janë pjesë e shtatëdhjetë e dy grupeve", prandaj burimet e bidatit për këta janë pesë. Në bazë të këtij mendimi, prej secilit grup burimor rrjedhin katërmbëdhjetë grupe të tjera, kurse nëse mbështetemi te mendimi i parë, atëherë prej tyre rrjedhin tetëmbëdhjetë grupe.

Kjo çështje varet nga përgjigja e një pyetje tjetër: a janë bidatçinjtë mosbesimtarë? Për këtë arsye, ata që përjashtojnë xhehmitë prej grupeve burimore të bidatit nuk i vlerësojnë si qafira grupet e tjera, por i konsiderojnë si grupe që u kanoset dënimi i Zjarrit, siç janë edhe të gjithë gjynahqarët dhe *fasikët*. Ndërsa thënia e Profetit (*sal-Allahu alejhi ue selem*): “Ata janë në Zjarr” do të thotë që ata mund të dalin një ditë nga Zjarri, siç do të ndodhë me të gjithë gjynahqarët, si p.sh. me

përfituesit e padrejtë nga pasuria e jetimit etj, siç thotë Allahu i Madhëruar: **“Ata që hanë pasurinë e jetimëve nuk fusin gjë tjetër në bark veç zjarrit.”**

Ata që i fusin xhehmitë tek grupet burimore ndahen në dy mendime.

Disa i quajnë si qafirë të gjithë grupet humbura. Por ky është mendim i disa njerëzve të ditur të kohëve të vonshme, të cilët i përkasin ndonjë grupimi (që e vetëemërtohen me emrat e imamëve të tyre) ose atyre që merren me *ilmul kelam*.

Ndërsa *selefët* dhe dijetarët nuk kanë patur kundërshtime në faktin se *murxhitë* dhe *shiitët*, të cilët thonë që Aliu *radi-Allahu anhu* është më i mirë se Othmani *radi-Allahu anhu*, nuk janë mosbesimtarë. Edhe fjalët e imam Ahmedit përputhen me këtë mendim, megjithëse disa shokë të tij kanë treguar se gjoja imam Ahmedi në disa raste i ka quajtur mosbesimtarë të gjithë bidatçinjtë, e në disa raste jo. Madje disa prej tyre kanë thënë që ata do të jenë të përjetshëm në Zjarr. Por ky është veçse një gabim që i mvishet imam Ahmedit. Një gjykim i tillë është gjithashtu gabim sipas Islamit.

Disa të tjerë nuk kanë gjykuar si qafirë asnjë grup të humbur, duke i krahasuar kështu me gjynhaqarët. Ata thonë: Ashtu siç është parim themelor i Ehli Sunetit që njerëzit nuk quhen qafirë për shkak të gjynaheve, po ashtu nuk bëhen qafirë për shkak të bidateve.

Nga selefët dhe dijetarët transmetohet se ata kanë gjykuar si qafirë xhehmitë e kulluar, të cilët mohojnë cilësitë e Allahut. Domethënia e vërtetë e fjalëve të tyre është se Allahu nuk flet, nuk shikon, nuk është i ndarë nga krijesat, se Ai (sipas tyre) nuk ka dije dhe as fuqi! Ai nuk dëgjon, nuk shikon dhe as nuk është i gjallë! Kurani është i krijuar. Banorët e Xhenetit nuk kanë për ta parë Atë, njëlloj sikurse banorët e Zjarrit e të tjera ide si këto.

Ndërsa për hauarixhët dhe rafiditë, dijetarë si Ahmedi e të tjerë kanë patur mospajtime.

Për sa i përket kaderive që mohojnë shkrimin (e gjërave para se të ndodhin) dhe dijen e Allahut për çdo gjë, ata i kanë vlerësuar si qafirë, kaderitë që e pohojnë dijen e Allahut por nuk pranojnë që Allahu i ka krijuar veprat e robërve nuk i kanë bërë qafirë.

Kjo temë kuptohet nëse sqarohen dy çështje:

***Çështja e parë***. Duhet ditur se mosbesimtarë që falin namaz janë vetëm hipokritët, sepse Allahu që kur dërgoi Profetin *(sal-Allahu alejhi ue selem)*, që kur i zbriti Kuranin dhe kur Profeti *(sal-Allahu alejhi ue selem)* shkoi në Medinë, njerëzit u ndanë në tri grupe: (1) besimtarë, (2) jobesimtarë që e shfaqnin mosbesimin e tyre dhe (3) hipokritë që e fshihnin mosbesimin. Këto grupe Allahu i ka përmendur në fillim të sures Bekare, ku cilësitë e besimtarëve i ka përshkruar në katër ajete, të jobesimtarëve në dy ajete dhe të hipokritëve në mbi dhjetë ajete.

Allahu i ka pranëvënë mosbesimtarët dhe hipokritët në disa ajete, si p.sh.:

**"…mos iu bind jobesimtarëve dhe hipokritëve"**

**"Allahu do t'i bashkojë tok hipokritët me jobesimtarët në Xhehenem"**

**"Sot nuk pranohet prej jush shlyerje dhe as prej atyre që kanë mohuar."**

Allahu i ka përmendur ata bashkë me jobesimtarët, ngaqë në realitet, edhe pse dallohen prej tyre duke shfaqur Islamin, në brendësi ata janë më të këqij se mosbesimtarët, siç thotë Allahu i Madhëruar:

**"Hipokritët janë në shkallën më të poshtme të Zjarrit."**

**"Mos ia fal namazin (e xhenazes) asnjërit prej tyre kur të vdesë, dhe mos u qëndro tek varri, sepse ata mohuan Allahun dhe të Dërguarin e Tij"**

**"Thuaj: "Shpenzofshi me dëshirë ose pa dëshirë, përsëri juve nuk ju pranohet, sepse ju jeni njerëz *fasikë*." Ajo çfarë i bëri sadakatë e tyre të mos pranoheshin ishte se ata mohuan Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe se kur ngriheshin për t'u falur, ngriheshin me përtaci e kur shpenzonin, shpenzonin pa dëshirë."**

Në radhët e bidatçinjve ka hipokritë dhe sabotatorë, e këta janë qafirë. Këta i gjen me shumcë tek rafiditë dhe xhehmitë, sepse krerët e tyre ishin hipokritë dhe zindikë. I pari që sajoi sektin e rafidive ishte hipokrit, po i tillë ishte edhe sajuesi i sektit të xhehmive. Për këtë arsye, hipokritët, sabotuesit tinëzarë (*kerami*) dhe filozofët i duan rafiditë dhe xhehmitë, sepse janë afër njëri-tjetrit.

Ka bidatçinj besimtarë, me zemër dhe vepra, por janë injorantë dhe bëjnë padrejtësi, prandaj e kundërshtuan Sunetin. Këta nuk janë mosbesimtarë dhe as hipokritë, megjithëse mund të bëjnë padrejtësi dhe mund të mbajnë armiqësi (ndaj muslimanëve). Këto vepra i bëjnë ata gjynahqarë dhe fasikë. Por nga ata mund të kenë edhe thjesht gabimtarë, që mund të kenë kuptuar gabim ndonjë çështje, gjë që u falet. Ka prej tyre që, pavarësisht nga këto, mund të kenë shumë besim dhe devotshmëri, aq sa mund të kenë arritur edhe gradën e *velijut*, për shkak të besimit dhe devotshmërisë që kanë pasur. Kjo ishte për sa i përket kriterit të parë.

***Çështja e dytë:*** Këto qëndrime mund të jetë mohime, si: mohimi i namazit, i zekatit, i agjërimit, i haxhit të detyruar, por mund të jetë edhe lejime, si: lejimi i imoralitetit, i pijeve alkoolike, bixhozit ose martesës me të afërmit. Ai që mban të tilla qëndrime mund të jetë injorant që nuk i njeh argumentet, prandaj nuk mund të bëhet qafir. Kështu p.sh. mund të jetë ai që është i ri në fe ose dikush që ka jetuar në një vend të largët ku nuk ka patur mundësi të mësojë normat e Islamit. Këta njerëz, nëse nuk e dinë se këto i përkasin Islamit, nuk quhen jobesimtarë, edhe pse mund të mohojnë ndonjë gjë që i ka zbritur Profetit *(sal-Allahu alejhi ue selem)*.

Fjalët e xhehmive janë nga ky lloj, sepse ato janë mohim i asaj që i takon Allahut dhe i asaj që Allahu i zbriti Profetit të Tij *(sal-Allahu alejhi ue selem).*

Fjalët e xhehmive janë të rënda në tri aspekte:

1. Argumentet që i hedhin poshtë fjalët e tyre janë të shumta dhe të njohura në Kuran Sunet dhe ixhma. Por ata i nuk i pranojnë, duke i shtrembëruar faktet.

2. Sepse fjalët e tyre në thelb nënkuptojnë mohimin e Krijuesit. Megjithatë, ka prej tyre që nuk e dinë që ky është kuptimi i vërtetë i fjalëve që thonë. Ashtu si thelbi i besimit është besimi në Allahun, edhe kufri është mohimi i Allahut.

3. Ata kundërshtojnë çështjet për të cilat pajtohen të gjitha fetë dhe të gjithë njerëzit me natyrë të pastër. Por mjaft ide të tyre mund të mos jenë të qarta për shumë besimtarë, aq sa mund të pandehin se ato grupe thonë të vërtetën, për shkak të dyshimeve që fusin. Sidoqoftë ata janë përsëri besimtarë në Allahun dhe të Dërguarin e Tij *(sal-Allahu alejhi ue selem)* me zemër dhe vepra, por nuk arrijnë të dallojnë këto çështje, siç nuk arritën edhe bidatçinj të tjerë. Këta nuk janë jobesimtarë. Nga ata mund të ketë fasikë, gjynahqarë, disa mund të jenë thjesht gabimtarë, e disa prej tyre mund të kenë aq shumë besim dhe devotshmëri saqë mund të arrijnë edhe gradën e e *evlijave*.

Thelbi i parimit të Ehli Sunetit, i cili i ndan ata nga hauarixhët, xhehmitë, mu'tezilët dhe murxhitë është se besimi ndryshon dhe pjesëzohet, siç thotë Profeti *(sal-Allahu alejhi ue selem)*:

“Nga Zjarri do të dalin edhe ata që kanë në zemër qoftë edhe një thërrnijë besim.”

Kështu që edhe afërsia tek Allahu është me grada dhe ndryshon në varësi të besimit.

Thelbi i parimit të hauarixhëve është se ata e gjykojnë si qafir atë që bën një gjynah dhe mendojnë për disa veprime se janë gjynahe, por që në fakt nuk janë të tilla. Ata e besojnë se Kurani duhet ndjekur, ndërsa Suneti duhet ndjekur vetëm kur nuk bie në kundërshtim me kuptimet sipërfaqësore të Kuranit, edhe pse mund të jenë muteuatire. Ata e quajnë qafir atë që i kundërshton dhe e konsiderojnë të lejuar vrasjen e tij, për shkak se mendojnë se një njeri i tillë ka braktisur fenë, gjë që nuk e bëjnë edhe me mosbesimtarët e lindur. Profeti *(sal-Allahu alejhi ue selem)* thotë:

"Ata vrasin muslimanët dhe lënë mosbesimtarët.”

Prandaj ata bënë mosbesimtarë Uthmanin, Aliun dhe ndjekësit e tyre, si dhe ata që morën pjesë në luftën e Sifinit, e ide të tjera të këqija si këto.

Thelbi i parimit të rafidhave është se besimi i tyre se Profeti *(sal-Allahu alejhi ue selem)* e shprehu qartë se askush nuk nuk mund të ketë justifikim që të mos e besojë se Aliu është drejtues (pas tij) i pagabueshëm. Kush e kundërshton këtë parim ka bërë kufër. Ndërsa muhaxhirët dhe ensarët e fshehën këtë "hadith" (sipas tyre), e mohuan drejtuesin e pagabueshëm, ndoqën dëshirat e veta, e ndryshuan fenë dhe bënë padrejtësi. Ata arritën deri aty sa thanë se “të gjithë (sahabët) dolën nga feja,

veç një pakice me një numër mbi dhjetë veta. Ata kanë gjithashtu thonë se Ebu Bekri dhe Umeri kanë qenë munafikë, ose që kanë besuar në fillim pastaj mohuan .

Shumica e tyre i bënjë qafirë të gjithë kundërshtuesit e ideve të tyre . Ata e quajnë veten besimtarë, kurse kundërshtuesit e tyre i quajtën mosbesimtarë. Ata i konsiderojnë vendet islame ku nuk mbizotërojnë idetë e tyre si vende kufri dhe si vende më të këqija se ato të mushrikëve dhe të krishterëve. Për këtë arsye ata përkrahin çifutët, krishterët dhe mushrikët në armiqësinë dhe luftën kundër muslimanëve . Kjo është e njohur tek ata.

Prej tyre ka dalë nëna e hipokrzisë dhe kufrit, siç është hipokrizia e *karamitëve* (që fshehin akiden e tyre) etj. Nuk ka dyshim se ata janë grupi më i largët nga Kurani dhe Suneti, prandaj edhe nga njerëzit e thjeshtë ata njihen për kundërshtimin e Sunetit. Shumica e njerëzve të thjeshtë nuk njohin kundërshtar tjetër të sunitëve veç rafidëve. Kjo është arsyeja që, kur ndonjëri thotë "unë jam suni" ka për qëllim të thotë "nuk jam rafidi". Nuk ka dyshim se ata janë më të këqinj se hauarixhët.

Hauarixhët në fillim të Islamit i zhveshën shpatat kundër muslimanëve. Megjithatë, përkrahja që këta u bëjnë qafirëve është më e rëndë se shpatat e hauarixhëve, sepse *keramitët, ismailitët* etj. njëlloj si ata që i luftojnë muslimanët, u përkasin atyre (*rafidive*). Ndërsa hauarixhët janë të njohur për sinqëritët në fjalë. Ndërsa rafiditë janë të njohur për gënjështra. Hauarixhët dolën nga rruga e Islamit, kurse këta e braktisën Islamin plotësisht.

Ndërsa kaderitë e kulluar janë shumë herë më të mirë se këta dhe shumë të afërt me Kuranin dhe Sunetin. Mu'tezilët dhe kaderi të tjerë janë gjithashtu edhe xhehmije, prandaj ka mundësi që edhe këta ta bëjnë qafir atë që i kundërshton dhe ka mundësi të lejojnë vrasjen e muslimanëve, kështu rrjedhimisht janë afër atyre.

Ndërsa murxhitë nuk janë pjesë e këtyre bidateve të rënda. Murxhi kanë qenë edhe një grup i atyre që u morën me fikh e me adhurim, prandaj konsideroheshin si të Ehli Sunetit dhe Xhematit. Bidati i tyre u bë më i rëndë kur i shtuan disa ide të këqija.

Meqënëse disa njerëz të njohur kishin idenë e murxhive dhe të atyre që thoshin se Aliu ishte më i mirë se Ebu Bekri Umeri dhe Othmani, atëherë dijetarët e Sunetit folën kundër murxhive dhe atyre që thonë se Aliu është më i mirë se Ebu Bekri Umeri dhe Uthmani, me qëllim që njerëzit të largoheshin nga këto ide. Kështu, Sufjan el Theuri thotë:

"Çdokush që i jep përparësi Aliut ndaj Ebu Bekrit, Omerit dhe Othmanit i ka nënvleftësuar muhaxhirët dhe ensarët, dhe unë besoj se tek Allahu nuk i ngjitet asnjë punë e mirë për shkak të kësaj gjëje ose edhe të ngjashme me të." Ai u shpreh kështu kur mori vesh se atë mendim e kishte një dijetar i Kufës. Po kështu edhe Ejub el Sehtijanit thotë: "Kush i jep përparësi Aliut para Uthmanit ka nënvleftësuar *muhaxhirët* dhe *ensarët.*" Ai e tha këtë gjë kur mori vesh të njëjtën gjë (që kishte dëgjuar edhe Sufjani). Është transmetuar se ai që thoshtë ato fjalë hoqi dorë prej tyre. Kanë folur kundër murxhive edhe Theuriu, Maliku, Shafiu etj. kur morën vesh se disa njerëz të njohur kishin këtë ide.

Fjala e imam Ahmedit për këtë temë është në përputhje me fjalët e dijetarëve të udhëzuar që qenë para tij. Ai nuk sajoi asnjë fjalë (apo ide) të re, por ai vetëm shfaqi hapur Sunetin. Ai e mbrojti atë, u tregoi njerëzve cilësitë e kundërshtuesve të tij, luftoi për të, bëri durim kundrejt mundimeve dhe bidatëve ndaj Sunetit. Allahu i Madhëruar kë thënë :

**"Prej tyre Ne bëmë prijës (feje) që drejtojnë (njerëzit) me anë të udhëzimit Tonë, ngaqë u treguan të duruar dhe ishin të sigurt në argumentet Tona."**

Parësia në fe arrihet nëpërmjet durimit dhe sigurisë. Ngaqë ai (imam Ahmedi) i kishte këto veti, emri i tij iu bashkangjit Sunetit. Për këtë arsye, ai u bë shumë i njohur dhe shembull për brezat pasardhës, ashtu siç qe ai vetë ndjekës i paraardhësve të tij, sepse Suneti i vërtetë është ai që sahabët e morën nga Profeti *(sal-Allahu alejhi ue selem)*, prej tyre e morën *tabi'inët,* e më pas ndjekësit e tyre, deri Ditën e Gjykimit. Megjithatë, disa mund ta njohin më mirë dhe mund të durojnë më shumë për hir të këtij Suneti.

Allahu e di më mirë.